# Anuluesit (prishësit) e Islamit.

Lavdërimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve, paqja, bekimet dhe shpëtimi qofshin mbi të Dërguarin dhe Pejgamberin më fisnik, të Dërguarin tonë Muhammedin sal'lAllahu alejhi ue sel-lem, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij të ndershëm.

Thotë Shejhu i nderuar Ali ibn Hudejr el-Hudejr;

**Meselja e parë:** Kësaj fletushke i është vu emri, Anuluesit (prishësit) e Islamit.

**Meseleja e dytë:** Definimi i anuluesit, në aspektin gjuhësorë, thotë në "el-Mufradet", d.t.th. zgjerim dhe lirim i nyjes në ndërtim dhe në litarë, ndërsa thotë "el-Misbah" (Nakadtu el-hable) d.t.th. e lirova litarin, d.m.th. e zgjidha atë, dhe (intekade el-xherhu) nënkupton që u shpërfaq plaga, d.m.th. përkeqësohet (plaga), si dhe përdoret për ta shpërfaqë kotësinë, p.sh. (intekadat et-taharatu) është bërë e kotë pastëria (abdesi është prishur), pra kuptimi gjuhësor, është; prishja dhe kotësia. Ndërsa në aspektin terminologjik, d.t.th. "Një grumbull prej dispozitave që e prishin Islamin e njeriut nëse i realizon ato".

**Meseleja e tretë:** pse është kufizuar autori vetëm me dhjetë anulues? Përgjigjja: E ka bërë të qartë këtë çështje në fund të kësaj fletushke kur tha që, të gjithë këta anulues janë prej më të rrezikshmeve dhe prej gjërave që ndodhin më së shumti (shpeshti), dhe për shkak se janë prej anuluesve më madhështorë, dhe për këtë shkak autori e ka quajtur me këtë emër, ndërsa disa dijetarë i kanë cekur në kapitujt ku flitet për dispozitat e renegatëve (murtedëve).

**Meselja e katërt**,ndikimi i injorancës, harresës dhe dhunës në këta anulues, e kemi shpjeguar në librin "Zbulimi i dyshimeve"

dhe në librin "Tre parimet", por themi shkrutimisht se, sa i përket anuluesve për të cilat ka pajtim (ixhma) dhe janë të njohura detyrimisht në fe, prej këtyre dhjetë të cekurave, në to nuk ka arsyetim me injorancë nëse jeton në mesin e muslimanëve, ndërsa sa i përket dhunës, nëse është dhunë e rëndë (mulxhi)[1]atëherë arsyetohet, ndërsa për sa i përket shakasë, ajo nuk është arsyetim dhe e ka bërë me dije këtë gjë autori në fund të fletushkës ku thotë: **"Nuk ka dallim tek të gjithë këta anulues, mes atij që është serioz apo atij që bën shaka, si dhe atij që frikësohet, përpos atij që është i imponuar apo detyruar me forcë".**

**Meselja e pestë,**a janë këta anulues vetëm me besim (në zemër)?

Përgjigja: Disa prej këtyre anuluesve janë me besim e disa janë anulues me vepër, dhe kjo është demant atyre që nuk shohin ndonjë anulues vetëm se me besim (në zemër), pra medh'hebi i Ehli Sunetit është se,**"Njeriu bën kufër me besim, fjalë, vepër apo dyshim".**

Anuluesit e Islamit, çfarë ka për qëllim këtu me fjalën “Islamit”? Kategorikisht, autori nuk e ka për qëllim përmbledhjenapo kufizimin, prandaj nuk janë këta anulues gjithë anuluesit e Islamit. Por e ka për qëllim me fjalën "Islam", Islamin e njeriut e jo gjithë fenë, pra anuluesit të cilët e prishin Islamin e njeriut nëse e vepron ndonjerën prej tyre.

Thotë autori, **"Me emrin e Allahut, të GjithëMëshirshmit Mëshirëplotit",**e kemi sqaruar këtë në shpjegimin e Teuhidit, poashtu edhe fjalën e tij"**dije**"e kemi sqaruar në shpjegimin e librit **"Zbulimi i dyshimeve",** pastaj thotë autori **"Dhjetë**

**anulues"** nuk e ka për qëllim kufizimin e tyre, dhe vazhdon autori dhe thotë, Allahu e mëshiroftë:

## (1) - Anuluesi i Parë

Shirku (të bërit shok) në adhurimin e Allahut, i cili është anuluesi më i madh dhe më serioz, dhe njëherit është prej anuluesve të Teuhidit në kapitullin e Uluhijes, **"Shirku"** e ka për qëllim shirkun në adhurim (ibadet) ndërsa nuk e ka për qëllim shirkun në përgjithësi, e kemi sqaruar më herët definicionin e shirkut në adhurim, e ai është **"Ti bësh Allahut shok në adhurim".**

Fjala e autorit "adhurimin e Allahut", me fjalën adhurim, e ka për qëllim këtu kuptimin e tij të përveçëm, në të cilën aludon Ebul Abbas Ibn Tejmijje me fjalën e tij *"Adhurimi është emër i përgjithshëm për çdo gjë që e don Allahu dhe është kënaqur me të, qoftë prej fjalëve apo veprave të jashtme apo të brendshme"*, ndërsa fjala adhurim dhe lutje janë sikur fjalët Islam dhe Iman, kur të përmenden sëbashku adhurimi dhe lutja, atëherë çdonjëra prej tyre ka kuptim të veçantë, e në këtë rast kuptimi i adhurimit është; therrja, zotimi, rënia në sexhde për dikë tjetër pos Allahut, ndërsa lutja, ka kuptimin e; lypjes, kërkesës së ndihmës dhe shpëtimit, dhe këtu duhet ta shpjegojmë adhurimin me kuptim të përveçëm si p.sh. therrja, sepse do të ceket në vijim anuluesi i dytë që është i veçantë vetëm për lutjen. Pastaj e cek autori argumentin që është fjala e të Madhërishmit **"Vërtet, Allahu nuk fal t'i bëhet shok Atij në adhurim dhe i fal gjynahet e tjera veç kësaj atij që dëshiron Ai."** [Nisa, 116] dhe fjalën e Tij, **"Vërtet, ai që i bën shok Allahut në adhurim, atëherë Xheneti do të jetë haram për të dhe vendbanimi i tij do të jetë Zjarri. Dhe për zullumqarët nuk do të ketë asnjë ndihmues (në Zjarr)."** [Ma'ide, 72], dhe mënyra e

argumentimit është se, mushrikut i është bërë haram (e ndaluar) xheneti, kjo argumenton se shirku në këtë fjali është anulues (i Islamit), fjala e autorit **"E prej llojeve të tij, therrja për dikë tjetër pos Allahut",** kjo argumenton se autori me fjalën e tij adhurim ka pasur për qëllim kuptimin saj të përveçëm, ndërsa fjala e tij "prej" është që argumenton se ka disa lloje, dhe i ka cekë autori disa lloje të adhurimit dhe u mjaftua me një shembull i cili është therrja, ku thotë "Sikur ai që therrë për xhindët me qëllim që të shpëton nga dëmi (sherri) i tyre, apo që t'i ndihmojnë atij që të lirohet nga magjia (sihri) apo diçka të ngjajshme", poashtu prej llojeve të shirkut është që bëjnë disa njerëz në themelet e shtëpisë, që të shpëton nga syri (mësyshi) dhe xhindët, apo therrë gjatë gropimit të pusit, fjala e autorit **"Apo për varr"** d.m.th. e ka për qëllim pronarin e varrit që të ndërmjetëson me të tek Allahu, apo t'i ndihmon atij në disa çështje, poashtu ai që therrë për sunduesin duka e madhëruar ardhjen e tij dhe duke u afruar drejt tij (sunduesit) me këtë vepër, dhe llojet tjera të ngjajshme.

[1]**Sikur vrasja dëmtimi apo prerja e gjymtyrëve, apo kërcënimi me këto gjëra duke besuar i kërcënuari se kërcënuesi do ta bëjë një gjë të tillë nëse nuk e bën vepren e kufrit të kërkuar.**

## Anuluesi i dytë i Islamit

**Kushdo që vendos ndërmjetësues mes tij dhe Allahut, u lutet atyre, kërkon ndërmjetësim prej tyre dhe u**

**mbështetet atyre, ka bërë kufër (mosbesim) sipas Ixhmasë (pajtimi të të gjithë dijetarëve).**

Çka është dallimi mes këtij anuluesi dhe atij para tij?

Përgjigjja: Anuluesi i parë është i veçantë për adhurimet me vepra sikurse është therrja dhe sexhdeja dhe të ngjajshme, ndërsa ky anulues është i veçantë për lutjet që d.m.th. lypja dhe kërkesa është e veçantë për adhurimet gojore, por këtu mund të kuptohet si gabim një çështje, e ajo është fjala e autorit "u mbështetet atyre", mbështetja është adhurim veprorë sepse është prej veprave të zemrës, e sikur ta kishte përmendur autori në anuluesin e parë do të ishte më mirë në radhitje, do të ishte e para e veçantë për adhurimet veprore, por ndoshta autori nuk e ka pasur për qëllim pikërisht këtë shprehje, sepse kjo shprehje "Kushdo që vendos ndërmjetësues mes tij dhe Allahut, u lutet atyre, kërkon ndërmjetësim prej tyre dhe u mbështetet atyre, ka bërë kufër (mosbesim) sipas Ixhmasë ", është po e njejta shprehje të cilën e ka përdorë Ibn Tejmijje Allahu e mëshiroftë, në Vëllimin e parë në "Mexhma’u el-Fetava", fjala e autorit "sipas Ixhmasë" pra ky është pikërisht argumenti, e ka transmetuar këtë Ixhma (koncenzus) Ibn Tejmijje, poashtu e ka transmetuar atë Shejh Sulejman Ibn Abdullah në librin e tij ["et-Teuhih an Teuhid el-Khalak" fq. 42], poashtu e ka transmetuar Ixhmanë el-Mardavi në ["el-Insaf" - Vëllimi i 10, kapitulli dispozita e renegatit], ndërsa e ka transmetuar kufrin e tyre es-Sana'ani në librin e tij ["Tat'hir el-I'atikad"] dhe Sheukani në ["ed-Dur en-Nadid"], dhe anulimi është me tre çështje:

1. Të kërkoj prej të vdekurve dhe t’i lus ata, dhe kjo është kufër përgjithësisht, pa marrë parasysh atë se, sikur të ishin të gjallë

apo të kishin mundësi, sikur nëse i thotë të vdekurit “jepëm të pij”, me besim (pra pa i marrë parasysh këto rrethana).

2.Të kërkoj prej të gjallëve, e kjo me një kusht, që të kërkohet prej tyre diçka që s'mund ta bëj atë vetëm se Allahu, sikurse ndonjëri që kërkon prej tyre fëmijë, rrizk, mbrojtje apo edhe shërim nga mangësitë e ndryshme.

3. Të kërkon nga joprezenti d.m.th. nga ai që nuk mund t’i ndëgjoj fjalët e tij (i vdekuri), përpos Allahut, dhe kjo është kufër me Ixhma.

## Anuluesi i tretë i Islamit

**"Kush nuk i bën tekfirë mushrikët, dyshon në kufrin e tyre, apo saktëson medh’hebin e tyre, ai eshte kafir (jobesimtarë)"**

. Dhe kjo përfshinë tre lloje:

1. Mos t’i bëj tekfirë mushrikët duke besuar në formë te prerë (xhazimen) që ata s'kanë rënë në kufër, edhe pse i është treguar (qartësuar) atij shirku i tyre (mushrikëvë).

2. Të dyshojë në kufrin e tyre. Gjëja që e tregon qartë se ky anulues është lloj tjetër, është fjala e autorit (Abdul’Uehabit) i cili e ka përdorë termin "apo", e cila na tregon shumëllojshmërinë në gjuhën arabe. Ndërsa dyshimi d.t.th.: Lëkundja në mes të dy gjërave të njejta dhe të barabarta, ku nuk dallon njëra prej tyre nga tjetra.

3. Të saktësojë medh'hebin e tyre. Dhe ky është disa lloje, ngase lloji i parë dhe i dyti jane thjesht besim që mushrikët nuk jane kafira. Mirëpo lloji i tretë, perveç që beson se mushrikët nuk janë kafira, ai ia shton besimit të tij edhe saktësimin e medh'hebit të mushrikëve, sikurse shembulli i atij që thotë: "medh'hebi i tyre është i vërtetë", apo "mushrikët janë në të vërtetë (në hak)", apo "feja e mushrikve nuk është e kotë (batil)",dhe kushtëzohen në tekfirin e atij që nuk i bën tekfirë mushrikët me dy kushte:

a. Kushti i parë,t'i bëhet e qartë atij kufri i tyre (mushrikëve) nga Kur'ani dhe Sunneti, pra t'i tregohet dhe t'i bëhet e qartë kufri i tyre (mushrikëve), dhe kur i tregohet (qartësohet) atij kufri i tyre, dhe ai prap nuk i bën kafira ata, ai njeri është kafir. E ka përmendur këtë çështje Shejh Sulejman ibn Abdilah në librin ["Mexhmuatu et-Teuhid" - Fq.126.].

b. Kushti dytë është që, mos të jetë normale që një njeri i kalibrit të tij të jetë injorant rreth kufrit të tyre, pra, nëse është normale që një njeriu të kalibrit të tij që nuk është injorant që të dyshoj rreth kufrit të tyre dhe ndalet në tekfirin e tyre, individi i tillë bën kufër, e ka përmendur ixhmanë e dijetarëve mbi kufrin e atij qe nuk i bën kafira mushrikët El-Kadi Ijad, në librin e tij ["Esh-shifa 2/281"] dhe Ibn Tejmijje në ["Mexhma'u el-Fetava 2/363"], si dhe Shejh Sulejman ibn Abdilah në librin ["Euthaku Ural Iman"] dhe librin ["Mexhmuatu et-Teuhid fq.126"].

Ndërsa për sa i përket kafirëve, tekfirimi i të cilëve është obligim, janë dy lloje:

1. Kafirët, që ka ixhma të dijetarëve mbi kufrin e tyre, të cilët nuk janë nga pasuesit e kiblës, siç janë jehudët, krishterët, zjarrputistët, hindusët, etj.

2. Ata të cilët pretendojnë islamin, pra kujtojnë se janë pasues të kiblës, mirëpo tek ata gjinden disa gjëra të kufrit (mukefir), për të cilat kanë rënë në ixhma dijetarët në bërjen tekfirë të atij që bie në to, dhe kanë rënë në ixhma mbi tekfirin e atij që i vepron ato, si p.sh. "Nusejritë", ku ka dhënë fetva (përgjigje fetare) për kufrin e tyre, më pas ka thënë: "ata janë më kafira se shumë prej mushrikëve"; për "el-Kadijanijeh" ka dhënë fetva për tekfirin e tyre komisioni i dijetarëve të mëdhenjë (hejetul kibarul ulema) dhe qeveria e Pakistanit; poashtu "Duruzët, Behaijët, Babijët, Rafiditë dhe Batinitë"në "Mexhma’u el-Fetava" të Ibn Tejmijjes,në vëllimin e dytë dhe në shpjegimin e Besimit në "Nejl el-mearib" në kapitullin e renegatëve fq. 514; "Behaije dhe Babije"i ka bërë tekfirë (Mexhma el-fikh el-islamij) që është mbajtur në Mekke; "Tixhanijët"i ka bërë tekfirë komisioni i përhershëm për fetva, fetvaja me numër rendorë 5553, fq. 229; dhe "Duruzët"ka përmendur komisioni i përhershëm për fetva se ata janë heretikë kafirë, fetvaja me numër rendorë 11800, vëllimi i dytë, fq. 229; "Sekularistët"në kohën tonë janë kafirë, të cilët e shohin se feja është e mangët dhe e prapambetur, dhe se ajo nuk hyn në politikë; njejtë qëndron çështja me këta që përkatësohen tek

"Masonët"dhe "Komunistët"dhe prej llojeve të tyre, dhe me besimet e tyre përkatësohen edhe "Socialistët", "Kombëtarët"dhe "Baathistat",njëashtu edhe "Rafiditë"dhe ata që krahasohen me këto grupe, pra çdo grup që pretendon Islamin, mirëpo tek ata gjinden vepra të këtilla të kufrit, për të cilat dijetarët kanë Ixhma për tekfirin e tyre, janë kafira.

Gjithashtu prej grupeve që ka Ixhma të dijetarëve për tekfirimin e tyre janë "Xhehmitë", e ka përmendur Ibn Kajjimi në "Nunijen” e tij se, 500 dijetarë i kanë bërë tekfirë ata, sikurse Abdullah Ibnul Mubareku, dhe të tjerët.

3. Ata rreth të cilëve kane rënë në mospajtim (hilaf) dijetarët për tekfirimin e tyre, siç janë xhemati i thjeshtë i grupeve që përkatësohen në Islam, dhe në të njejtën kohë kanë ardhur me vepra të kufrit, si p.sh. xhemati i thjeshtë i batinive, rafidive, xhemati i thjeshtë i xhehmive dhe grupeve tjera të ngjajshme.

(Dispozita) Hukmi i atij që nuk i bën kafira këto tre grupe, është se, për këtë çështje ka nevojë për shpjegim dhe detajizim:

## 1. Grupi i parë

Janë kafirat, që kanë rënë në Ixhma dijetarët mbi kufrin e tyre, të cilët nuk janë nga pasuesit e kiblës siç janë jehudet, krisherët, zjarrputistët, hindusët. Pra kush nuk i bën tekfirë këta është kafir, ka përcjellur Ibn Tejmija Ixhmanë (koncenzusin) kur thotë: "Ai i cili dyshon në kufrin e jehudëve, krishterëve dhe mushrikëve, është kafir." [Mexhmua el-Fetava - Vëllimi i dytë, fq. 383], poashtu e ka përcjellur Ixhmanë edhe Kadi Ijad në librin e tij ["esh-Shifa" - Vëllimi i dytë, fq. 281] kur thotë: "Ai që nuk e bën kafir asnjërin prej jehudëve dhe të krishterëve, apo lekundët, ose dyshon në kufrin e tyre, ai është kafir.".

## 2. Grupi i dytë

Janë ata të cilët përkatësohen në Islam, pra thonë "La ilahe il'lAllah", mirëpo kanë ardhur me diçka të kufrit për të cilën kanë rënë në Ixhma dijetarët se bëhet tekfirë mbi ata, këtu ka shpjegim dhe detajizim:

Nëse është i njoftuar për gjërat e kufrit që gjinden tek këto grupe, dhe nuk i bën kafira edhe pasi që e mëson çështjen rreth kufrit të tyre, ai është kafir. Ka percjellur Ixhmanë për kufrin e tij Ibn Tejmijje në librin ["es-Sarimul meslul"] ku thotë: "Ai që nuk e bën kafir atë të cilin beson në hyjnizimin (uluhijen) e Aliut, pra si zot që adhurohet, ai është kafir, dhe nuk ka dyshim në kufrin e atij që ndalet në kufrin e tij.". Dhe aludon për këtë gjë hadithi i Malik el-Eshxhaij se, "Kush thotë La ilahe il'lAllahu dhe bën kufër

çdo gjë që adhurohet përpos Allahut ndalohet gjaku dhe pasuria e tij" [e transmeton Muslimi], mënyra e argumentimit të këtij hadithi është se, nuk ndalohet pasuria dhe gjaku i njeriut derisa të bëj kufër mbi çdo gjë që adhurohet përpos Allahut, dhe prej kufrit mbi të është tekfiri i pasuesve të tij.

**3. Grupi i tretë**

Janë ata rreth të cilëve kanë rënë në mospajtim (hilaf) dijetarët rreth tekfirimit të tyre, siç janë xhemati i thjeshtë i bidatëxhive sikurse janë xhehmitë, p.sh.nëse dikush prej muslimanëve e di kufrin e tyre dhe e qartësojnë argumentet kufrin e tyre, atëherë është obligim të bëj mbi ta tekfirë, dhe nëse nuk e bën, zbatohet mbi të kjo rregull, pra ai është kafir. Mirëpo nesë dikush prej tyre (muslimanëve) anon kah mosbërja e tyre kafira, për shkak të ndonjë pengese që e pengon nga bërja tekfir, si p.sh. qenia e tyre se jane prej xhematit të thjeshtë, apo gjindet tek ata (ai xhematë) tev'il, apo paqartësi (dyshim), apo injorancë (xhehl), pra mbi këtë person nuk lejohet të bëhet tekfirë dhe nuk zbatohet mbi të ky anulues.

Fjala e autorit "(el-mushrikin) mushrikët", elifi dhe lami (që e bëjnë fjalën në formën e shquar) janë të llojit “lil ahd”, që shërben dhe tregon për diçka që ka në mend autori, këtu është për qëllim dy lloje të njerëzve:

1. Mushriku në origjinë (Mushrik Asli), i cili nuk përkatësohet tek Kibla,

2. dhe Mushriku murted (renegat), kufri i të cilit është vërtetuar prej atyre që thonë La ilahe il’lAllah.

## Anuluesi i katërt i Islamit

**Kushdo që beson se udhëzimi i ndonjërit përveç Muhammedit (sal’lAllahu alejhi ue sel-lem) është më i përsosur, sesa udhëzimi i tij, dhe se gjykimi i ndonjërit është më i mirë se sa gjykimi i tij, si, p.sh.; ai që e parapëlqen gjykimin e Tagutëve para gjykimit të tij, atëherë ky është kafir, mosbesimtar.**

Ky anulues është gjykimi me ligj tjetër pos ligjit të Allahut, duke ia shtuar edhe besimin (se është më i mirë e të ngjajshme), ndërsa kur është gjykimi me ligje tjera pos atyre që ka zbrit Allahu anulues prej anuluesve të Islamit?

Përgjigja: Është në këto raste:

1. Kur të gjykoj me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu, dhe ai beson se është më i plotë se gjykimi i Allahut dhe më i mirë se gjykimi i Allahut, dhe kjo është ajo që solli si shembull autori.

2. Kur të gjykoj me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu, dhe ai beson se ky gjykim është i njejtë sikuse gjykimi i Allahut (janë të barabarta), ky bën kufër me Ixhma.

3. Kur të gjykoj me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu, duke besuar se ky gjykim nuk është gjykim i Allahut e as nuk është sikur ai i njejtë, por beson se lejohet të gjykohet me të, edhe ky është kafir me Ixhma.

4. Kur të gjykoj me diç tjetër pos asaj që ka zbrit Allahu, duke shpërfillur dhe përbuzur gjykimin e Allahut, ky është kafir me Ixhma.

5. Kur të gjykoj me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu, duke mohuar gjykimin e Allahut dhe të drejtën e Tij në Gjykim, ky është kafir me Ixhma.

Argumenti i parë për tekfirimin e këtyre pesë kategorive, është; Ajo që ka cekur Ibn Abdul'Berr në librin ["et-Temhid" - Vëllimi 4, fq. 226] ku thotë, "Janë pajtuar dijetarët se kush e fyen Allahun, të Dërguarin e Tij, apo hedh poshtë diçka që ka zbrit Allahu - ky është vendi i argumentit- apo vret ndonjë pejgamber prej pejgamberëve, edhe pse ai e pranon atë që ka zbritë Allahu, ai është kafir.".

Argumenti i dytë: Tekfiri që i ka bërë Ibn Kethiri tatarëve, kur e vendosën të ashtuquajturën "el-Jasik" (kanunin e tyre), e ajo ishte kushtetuta e tatarëve, ku deshën t'ua imponojnë muslimanëve, pasi që e rrëzuan Hilafetin Abbasit. Dhe ka përmendur Ibn Kethiri një grumbull prej ligjeve të tyre në librin e tij ["el-Bidajetu ue en-Nihaje" - Vëllimi 13, fq. 28], ku thotë: "Kush bën amoralitet, vritet qoftë i martuar apo i pamartuar; kush kryen marrëdhënie burrë me burrë vritet; kush bën magji vritet; kush spiunon vritet; kush urinon në ujë duke qenë në këmbë vritet; kush han dhe nuk i ushqen ata që gjinden aty vritet..." më pas vazhdon dhe thotë: "E gjithë kjo është në kundërshtim me Sheriatin e Allahut, pra kush e len Sheriatin e prerë (Ligjin e prerë Islam) dhe gjykohet me sheriate tjera (ligje tjera) të deroguara (të anuluara), bën kufër, atëherë si është gjendja e atij që gjykohet tek el-Jasiku dhe i jep përparësi para ligjit të Allahut, kush e bën këtë gjë është kafir me Ixhma të muslimanëve.".

Argumenti i tretë: Thotë Ibn Hazmi në ["el-Ahkem" - Vëllimi 5, fq. 173]; "Nuk diskutojnë dy muslimanë se kush gjykon me Ingjilin për të cilin s'ka ardhë argument (nga sheriati i fundit i Allahut - Islami), ai është kafir/mushrik, ka dalur prej Islamit".

Të gjitha këto janë Ixhma rreth gjykimit me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu me kusht të besimit.

6. Kush vendosë gjykata ligjore dhe vendos aty ligje që kundërshtojnë ligjet e Islamit, ai është kafir me këtë vepër, pavarësisht nga besimi i tij, dhe kjo është me Ixhma, dhe argument për këtë është ajo që e ceki Ibn Kethiri për Jasikun tek Tatarët, dhe i njejtë me atë është Jasiku i kohës sonë, gjykatat ligjore sikurse janë disa gjykata që e bëjnë amoralitetin të lejuar nëse është me dëshirën e gruas, dhe e bënë dënimin e vjedhjes me burgosje, dhe i bën të gjitha këto ligje njejtë me atë se i lejohet gjykatësit ta prishë martesën (nikahun) e poligamisë, dhe shumë e shumë ligje tjera për tregtinë, prodhimtarinë, dhe ligje tjera në çështjet e luftës, paqës. Pra kushdo që i vendosë ato, bën kufër, dhe veprohet mbi të anuluesi (tekfiri).

E ka përmendur këtë gjë Shejhu Ibrahim në shkrimin e tij ["Të gjykuarit e ligjeve"] , dhe aludon për këtë gjë ajo që është transmetuar në "es-Sahih"[1] gurëzimi i zinaqarit dhe ndrrimi i tij me lyerjen me ngjyrë, pra të lyhet me qymyr fytyra e tij dhe nxirret në tregje (në publik), dhe për këtë zbriti Allahu ajetin, **"Kush nuk gjykon me atë që ka zbritë Allahu, të tillët janë kafira"** [Ma'ide, 44]

7. Ai gjë shpesh gjykon me gjykim tjetër pos atij të Allahut, duke besuar se ai është mëkatarë, por i bëhet zakon të gjykoj mes njerëzve me epshin e tij, për këtë çështje ka polemikë në mesin e dijetarëve, ndërsa mendimi më i afërt tek unë është se ai është kafir sepse, shpeshtimi i tij në gjykim me tjetër gjykim pos atij të Allahut argumenton (tërthorazi) që ai e urren gjykimin e Allahun dhe e don/dëshiron gjykimin e tjetërkujt, thotë Allahu i Madhërishëm: "A nuk i ke parë ata që pretendojn se besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e që duan të gjykohen tek taguti, ndërsa janë urdhëruar të bëjnë kufër mbi të..." [Nisa, 60]

**Një mesele këtu:** Shpeshtimi i gjykimit me gjykim tjetër pos atij të Allahut argumenton për dashurinë e tij ndaj atij gjykimi, dhe të konsideruarit të atij (gjykimi) më të mirë se gjykimi i Allahut, dhe argumenton se ai nuk ka bërë kufër ndaj gjykimit që është pos atij të Allahut. Ka përmendur Ibn Tejmijje në ["Medarixhu es-Salikin"[2]] se ka dallim mes syefaqësisë (rijasë) së pakët dhe të shumët, kështu syefaqësinë e pakët e ka cilësuar si shirk i vogël kurse syefaqësinë e shumët si shirk i madh, dhe nuk e bën atë vetëm se munafiku, pra ka dallim mes pakicës dhe shumicës nga pikëpamja e sasisë, njejtë është me atë që është gjykimi me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu, pra pakica e tij është nga lloji i parë që është kufër i vogël, ndërsa shumica e tij është kufër i madh, sepse nuk e vepron këtë gjë vetëm se munafiku, dhe kjo gjë argumentohet ngase ai e don dhe e konsideron më të mirë gjykimin e diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu. Dhe se esenca e gjykimit me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu është kufër i madh, sepse ka ardhur i shquar me elif dhe lam në fjalën e Allahut: "Kush nuk gjykon me atë që ka zbritë Allahu, të tillët janë (el-Kafirun) Kafira." [Ma'ide, 44], pra kjo është esenca, porse del nga kjo esencë nëse e vepron në disa raste të caktuara të rralla, duke pranuar se ai është gabimtarë dhe mëkatarë, ndërsa nëse e shpeshton atë apo bëhet zakon i tij, atëherë kthehet në esencë, e cila esencë (po e përsërisim) është se ai është kufër i madh.

Të gjitha këto lloje që i cekëm më herët janë anulues, por ekziston edhe një lloj që nuk është anulues, e që është gabimtarë mëkatarë, e ai është që gjykon me diç tjetër pos asaj që ka zbritë Allahu për shkak të ndonjë epshi apo armiqësie në disa çështje të caktuara të pakëta (nga ky rregull përjashtohet ai që shpeshton), duke besuar se ai është gabimtarë dhe mëkatarë, ndërsa kushtet e këtij lloji janë:

1. Ta dijë se ai është gabimtarë.

2. Të jetë shtytës për këtë gjë epshi apo armiqësia, e jo konsiderimi si të lejuar të gjykuarit (Istihlal), apo edhe përbuzja.

3. Të jetë në raste të pakëta, ndërsa norma apo kriteri i pakicës dhe shumicës kthehet te zakonet dhe traditat, pra kjo argumenton që ky lloj nuk është kufër i madh nga ajo etheri që është transmetuar nga Tabarani, me zinxhir të saktë, nga Ebu Mixhlez, se kanë polemizuar me atë disa njerëz nga Beni Amrin bin Sedus nga Ibaditë -sekt i khawarixhëve- kur i thanë; ‛o Eba Mixhlez çka mendon për fjalën e Allahut; "Kush nuk gjykon me atë që ka zbritë Allahu, të tillët janë kafira" [Ma’ide, 44], a është e vërtetë (hak)?’ Ai tha: ‛Po.’ Thanë; ‛Çka mendon për fjalën e Allahut; "Kush nuk gjykon me atë që ka zbritë Allahu, të tillët janë fasikë" [Ma’ide, 44] a është e vërtetë (hak)?’ Tha: ‛Po.’ Thanë; ‛A gjykojnë këta me atë që ka zbritë Allahu? –qëllimi i tyre ishte për udhëheqësit në kohën e tyre- Tha (Eba Mixhlez): ‛Ajo është feja e tyre të cilën e ndjekin, për të cilën flasin dhe drejt së cilës thërrasin’.-Kjo është argumenti se ata nuk e konsideronin të lejuar (istihlal)-, thotë: ‛Nëse lënë diçka që e dinë (janë të informuar) që kanë bërë mëkat’ -dhe ky është argument se ai e pranon se ata janë gabimtarë dhe mëkatarë-. Atëherë ata i thanë; ‛Jo pasha Allahun, porse ti po frikësohesh (ta thuash të vërtetën)!”.

Thotë Ibn Kajjimi në ["Medarixhu es-Salikin" - Vëllimi i parë, fq. 336]; "Nëse beson në obligueshmërinë e gjykimit me atë që ka zbritë Allahu, në këtë rast/ngjarje (tek i cili është duke gjykuar), por e braktisë atë (gjykimin e Allahut) duke bërë mëkat me

mosbindje, por e pranon se ai meriton të dënohet, ky është kufër i vogël."

**Një mesele;**Tek ky anulues (ligjvënësi); Ai i cili vendos ligj që është në kundërshtim (mospajtim) me dispozitën e Allahut, ky bën kufër përgjithësisht, pa ndonjë shpjegim apo shtjellim (detajizim), pra vetëm nëse vendos ligj, po edhe në qoftë se e vendos një ligj të vetëm apo një sistem të vetëm, ai bën kufër me këtë gjë, për shkak të fjalës së Allahut, "A kanë ata ortakë (zota) tjerë që u vendosin atyre ligje për të cilat nuk ka lejuar Allahu" [esh-Shura, 21]

[1]Dmth te Sahih el-Bukhari apo Muslimi

[2]Kështu është e shënuar, ndërsa autori i librit "Medarixhu es-Salikin" është Ibn Kajjim el-Xheuzijje.

## Anuluesi i pestë i Islamit

**Kushdo që urrenë diç prej asaj që erdhi me të Pejgamberi (sal'lAllahu alejhi ue sel-lem), edhe nëse punon në përputhje me të, ai ka bërë kufër (ka mohuar).**

Argument për këtë është ajo që u transmetua nga Ibn Bata në ["Ibana" – fq. 211] ku thotë: "Sikur një person të besonte gjithë atë me të cilën kanë ardhë të Dërguarit, përpos një gjëje të vetme, me refuzimin e kësaj gjëje, është kafir, tek të gjithë dijetarët". Fjala e autorit "Kushdo" është e përgjithshme dhe kushtëzore, pra është e përgjithsme për gratë, burrat dhe për të

rriturit, ndërsa të vegjëlit nuk e marrin këtë dispozitë tek të gjithë rregullat e anuluesëve, për shkak të hadithit, "Është ngritur lapsi për 3 lloje të personave", porse, qortohen me fjalë të rënda, mirëpo nuk bëhet tekfir mbi ta, dhe njejtë është me të çmendurin, dhe kjo është e përgjithshme për kafirin dhe muslimanin. Ndërsa nëse thotë dikush se esenca e kafirit është kufri? Themi se, e shton kufrin e tij nëse vepron diçka prej harameve apo anuluesve, pra për këtë gjë e vërteta është se, edhe kafirët janë të obliguar me degët e sheriatit.

**"Urren"** kjo është argument se është vepër e zemrës, pra që lidhet me zemrën, ngase vendi ekskluziv i "Urrejtjes" është zemra.

**"Diçka (shejen)"** është e pashquar, në kontekst të kushtëzimit (nekira fi sijak esh-shart), pra është e përgjithshme, po edhe sikur ta urrenë një gjë të vetme që është prej sunneteve të njohura.

**"Me të cilën erdhi Pejgamberi",** pra atë me të cilën ka ardhë i Dërguari, dhe kjo përfshinë çdo gjë me të cilën ka ardhur i Dërguari sal'lAllahu alejhi ue sel-lem, pra gjithçka që ka ardhur në fe, duke përfshirë këtu edhe Kur'anin Fisnik.

**"Edhe nëse punon në përputhje me të",** pra bën kufër edhe nëse vepron në përputhje me të.

**Një mesele:** ky anulues quhet 'dispozita e urrejtësit të fesë'. Ndërsa çështjet me të cilat ka ardhë Pejgamberi sal'lAllahu alejhi ue sel-lem janë dy:

1. Me çështje të Besimit (vepra të zemrës),

2. dhe me Dispozita praktike (vepra praktike). Dhe kjo përfshinë shtyllat (ruknet), obligimet (vaxhibet), dhe sunnetet. Pra kush urrenë diçka prej këtyre 2 llojeve bën Kufër.

**Një mesele:** Shembuj për atë që mund ta urrejë lëshimin e mjekrrës, poligaminë, hixhabin, urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, xhihadin, apo gjëra të kësaj natyre, ka kushtëzime për bërjen tekfirë, e ato janë, dy kushte:

a. Ta dijë që kjo gjë (besim apo vepër) është e vërtetuar në Kur'an dhe Sunet, dhe nëse e din vërtetësinë e atyre gjërave dhe pastaj e mohon, apo e urrenë, atëherë ai bën kufër.

b. Kushtëzim është Ixhmaja.. Pra nëse e urrenë ndonjë dispozitë në të cilën ka polemikë, nuk bën kufër? Ndërsa fjala jonë "në të cilën ka polemikë ", pra kemi për qëllim këtu polemikat e forta (të mëdha në mesin e dijetarëve).

**Një mesele:** Çfarë është dallimi në mes të urrejtësit të ligjvënies, dhe urrejtësit të veprës? Ka dallim! Me këtë anulues ka për qëllim atë që e urrenë ligjvënien me të cilët ka ardhur i Dërguari sal'lAllahu alejhi ue sel-lem, ndërsa nëse nuk e urrenë atë (nëesencë), porse e urrenë vetëmse veprën e ndonjë vepruesi, ky nuk hyn në këtë kategori. P.sh. nëse gruaja e urrenë ligjvënien e poligamisë bën kufër, ndërsa, nëse nuk e urrenë atë (në esencë), porse kjo (pakënaqësi) vlenë vetëm për rastin e burrit të saj, pra e urrenë që burri i saj të martohet me më shumë se një grua, atëherë kjo nuk hyn këtu (përjashtohet).

**Një mesele:** A është mosveprimi i të urdhëruarës shenjë apo sinjal për urrejtje?

Jo, sepse njeriu mund të mos i realizoj disa urdhëra, për shkak të përtacisë apo të epshit, porse nuk e urrenë sheriatin. Pra, kush e

rruan mjekrrën e tij, apo le haxhin për shkak të përtacisë apo arësyeve tjera, ai nuk hyn këtu.

## Anuluesi i gjashtë i Islamit

**“Kushdo që e përqeshë apo tallet me ndonjë pjesë të Fesë së Pejgamberit sal’lAllahu alejhi ue sel-lem”,** quhet ky anulues i gjashtë, pra tallja me fenë, dhe autori e cek argumentin, Fjalën e Allahut; **"Thuaju: A me Allahun, me Ajetet e Tij dhe me të Dërguarin e Tij po talleni? Mos u shfajësoni, ju keni mohuar (keni bërë kufër), pasi që besuat.”** [Teube, 65-66], ndërsa sa i përket transmetimit të Ixhmasë, thotë Ibn Hazmi në ["el-Muhale" - Vëllimi 13, fq. 498]: "Sa i përket atij që fyen Allahun, nuk ka mbi tokë ndonjë musliman që kundërshton se (kjo vepër) nuk është kufër.".

Ka transmetuar Ixhmanë poashtu Ebul Abbas Ibn Tejmijje në librin e tij ["es-Sarim el-meslul" fq. 512] se, kush e fyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij, bën kufër, prej tyre Ixhmaja e Is'hak ibn Rahavejh, Ixhmaja e Muhamed ibn Sahnun prej Malikive, dhe transmetoj disa rreth tekfirit të atij që fyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij nga Shafiu, Ahmedi nga Kadiu Ebu Ja'la, ndoshta mund t’thotë dikush, gjithë këto Ixhma për sharjen ndërsa kjo është tallje?! Tallja është prej sharjes, prandaj kemi nevojë ta definojmë sharjen. Pra sharja është përmendja e njeriut me gjëra që nuk i kanë hije në mënyrë të përgjithshme, pra nëse e zhvlerëson, tallesh apo mallkon dikë, të gjitha këto konsiderohen si sharje, madje në kuptim të veçantë, kjo konsiderohet si sharja më e madhe.

**Një mesele:** Disa shembuj rreth talljes me fenë e Pejgamberit sal’lAllahu alejhi ue sel-lem; Nëse dikush thotë se kjo është fe e prapambetur, apo shkak i prapambetjes, apo se Pejgamberi sal’lAllahu alejhi ue sel-lem është epsharak, apo se xhenneti dhe xhehenemi janë gjëra të kota, dhe gjëra të tjera të këtilla.

**Një mesele:** Kur është tallja anulues? Përgjigja: Ka shtjellim dhe detajizim.

Lloji i parë: Nëse tallet apo i përqeshë veprat e mira (të fesë) dhe fenë, sikurse shembujt që i cekëm paraprakisht, edhe për këtë lloj kanë ardhur argumentet. Ai i cili e ka pasur për qëllim talljen me fenë dhe veprat e mira të saj, ky person pa dyshim bën Kufër.

Lloji i dytë: Të tallet me personin i cili e ka thënë atë gjë -pra ka për qëllim njeriun- si p.sh. nëse tallet me një person të udhëzuar kështu, tallet me mjekrrën apo veshjen e tij, duke pasur për qëllim qenien e personit për shkak se në mes tyre ka armiqësi apo diçka të ngjajshme, në këtë rast nuk konsiderohet anulues, porse kjo është e ndaluar (haram) dhe përgojim (gibet), dhe prej gjunaheve të mëdhaja.

Lloji i tretë: Të mos ketë për qëllim as veprën e as personin, porse ta ketë për qëllim që t’i shtyen njerëzit që të qeshin, p.sh. nëse lexon një Ajet, mirëpo e lexon atë me zë përqeshës apo edhe në mënyrë përqeshëse, apo të thotë diçka në ndonjë hadith në një formë qesharake, duke pasur për qëllim që t’i shtyej njerëzit të qeshin, si psh "E kanë ngrënë ushqimin tuaj ata që janë në gjumë"[1], ky rast ka nevojë për studim dhe shqyrtim.

**Një mesele:** Dispozita e talljes me dijetarët dhe kërkuesit e diturisë, a konsiderohet ky rast anulues? Përgjigja: Këtu ka nevojë për shtjellim dhe detajizim.

1. Nëse tallet me ata, për shkak të fesë së tyre, konsiderohet anulues, pasi që ka pasur për qëllim fenë.

2. Nëse tallet me ata, për shkak të armiqësisë, sikurse është rasti me personin i cili tallej me njerëzit e korporatave apo këshilleve, ky është kufër i vogël (kufër dune kufër).

3. Nëse është zakon i tij tallja me çdo person të udhëzuar, apo që të tallet me të udhëzuarit në shumicën e rasteve, atëherë kjo vepër konsiderohet prej anuluesve, dhe për këtë rast argument është hadithi i luftës së Tebukut, ku ata thanë se nuk kemi parë sikur lexuesit tanë... në shumës, dhe tallja në shumës, është sikur tallja me gjithë njerëzit, nga pikëpamja sasiore.

**Një mesele:** Sillet në gjuhët e disa të rinjëve fjalët sikurse, "Ti je ekstrem dhe fundamentalist", dhe nëse i thua diçka, ai të thotë "ti je i prapambetur", a konsiderohet kjo tallje?

Ajo që më duket mua është se, kjo nuk është tallje me fenë, porse është tallje me atë i cili e ka thënë këtë gjë (pra luan me shokun - ironizon), pra ai tallet me sekularistët të cilët i thonë këto fjalë.

**Një mesele:** Çfarë dispozite ka babai nëse, po e zëmë, kur djali i tij, thërret drejt Allahut, dhe ai (babai) thotë se 'nuk dua që ai ta beson këtë apo atë', ose thotë 'frikësohem për birin tim mos të ngatërrohet...', a është kjo tallje me fe? Për këtë rast nevojitet shtjellim dhe detajizim.

Nëse ky (babai) i don veprat e mira dhe fenë, mirëpo e thotë këtë gjë, atëherë dispozita e tij është sikur dispozita e atyre që e

thonë gjëra të tilla për shkak të armiqësisë, pra është prej gjunaheve të mëdhaja dhe kufër i vogël (kufër dune kufër), ndërsa nëse e thotë këtë gjë duke pasur për qëllim urrejtjen e fesë (në esencë), atëherë ky konsiderohet anulues padyshim (që lejohet të bëhet tekfirë mbi të).

**Një mesele:** Ai që thotë për disa simbole të fesë, se këto janë lëvozhga (duke aluduar se ato janë çështje shumë të vogla), a është kjo tallje me fenë? Ky rast ka (nevojë për) shtjellim dhe detajizim. Nëse e ka për qëllim atë se, në Islam ka baza (Usul) dhe degë (Furu), dhe se ka gjëra bazore dhe gjëra tjera që nuk janë të tilla, atëherë kjo nuk konsiderohet tallje me fenë, porse ai ka gabuar në përdorimin e kësaj shprehje (në mënyrë të drejtë), sepse është prej shprehjeve që e fut (njeriun) në mendime të gabuara, në të cilën ka diç të vërtetë dhe ka diç të kotë, thotë Allahu i Madhëruar "O ju që keni besuar, mos thuani: “Raina” - po thuani: “Undhurna (Shikona)" [Bekare, 104], pra nuk lejohet përdorimi i kësaj shprehje që mund të keqkuptohet (le hapësirë për dykuptimësi), ndërsa nëse ka për qëllim me shprehjen e tij se, disa pjesë dhe dispozita të fesë janë banale apo të pavlera, atëherë kjo është tallje me fenë dhe konsiderohet anulues. (pa dyshim).

[1]Aludon autori tek hadithi "E kanë prishur agjërimin te ju agjëruesit, dhe kanë ngrënë ushqimin tuaj të mirët dhe janë lutur për juve melekët" e transmeton Bezari, Ibn Hibani dhe Hatib el-Bagdadi.

# Anuluesi i shtatë i Islamit

**Magjia (Sihri)**

Në aspektin gjuhësorë: D.t.th. një gjë, shkaku i së cilës është i fshehur, e kjo quhet magji (sihr), dhe pikërisht për këtë shkak agimi (sehar) quhet fundi i natës, pasi që është i fshehur.

Në aspektin terminologjik: Nuk ka ndonjë definicionpreciz për magjinë, për shkak të ndarjeve të tij të shumta, për këtë shkak ka nevoj çdo ndarje (lloj) për një definicion të veçantë, por është një definicion i pranuar me kuptim të përgjithshëm, dhe ai është "Emër i përgjithshëm për disa gjëra të veçanta që përmbajnë mashtrime (hile), dhe gjëra të fshehta të ndaluara (haram)."

**Një mesele:** Në cilin rast konsiderohet magjia si anulues?

Kur të njoftohemi me ndarjet dhe llojet e tij, atëherë qartësohet se cilat lloje (të magjive) janë anuluese, sepse nuk janë të gjitha llojet anuluese, ndërsa llojet e tij janë:

1. Magjia e yshtjeve, namatisjeve dhe hajmalive, dhe definicioni terminologjik i këtij lloji është: Yshtje dhe namatisje të cilat e ndajnë burrin nga gruaja e tij me lejen e Allahut. Ky është definicioni i Ibn Kudamës për këtë lloj, dhe ky lloj është anulues sepse, aty ka kërkim të ndihmës nga djajtë (shejtanët) dhe ka gjëra tjera që konsiderohen shirk i madh (nga Kur’ani dhe Sunneti), dhe prej shembujve të këtij lloji është ajo që quhet (sarf), ku e largon njeriun nga dashuria ndaj ndonjë gruaje apo vendi, dhe poashtu (atf) që e bën të don diç nga ajo që ka urryer më herët, pra është e kundërta e sarfit. Poashtu ka magji të parafytyruar (iluzionare), që nënkupton, ta bëj syrin që të shoh iluzione që nuk kanë të bëjnë fare me realitetin, sikurse shembulli i atij që e sheh shkopin sikur gjarpër, dhe kjo është sikurse

magjia e magjistarëve të Faraonit. Thotë Allahu i Madhëruar; "Kur ja, atij iu duk se nga ajo magji e tyre litarët dhe shkopinjtë lëviznin (si gjarpërinj)." [Ta-ha, 66], prej saj konsiderohen poashtu ato gjëra që quhen në kohën tonë si lojra akrobatike apo lojra të cirkut që magjistari, ku magjistari ia pret kokën ndonjë njeriu, pastaj ia kthen në vend përsëri, apo kur e bën ibrikun vet, të sillet rreth njerëzve, apo të hyjë nga vrima e derës apo ta haj gjarpërin, apo ta shtyen veturën me flokët e tij dhe gjëra të ngjajshme me këto, këto gjëra janë nga lloji i magjisë që është anulues, dhe definiconi i këtij lloji është; "Të bëj gjëra që nuk ekzistojnë, dhe që nuk janë në fuqinë e njeriut". Ndërsa sa i përket gjërave që janë brenda fuqisë së disa njerëzve, të cilëve Allahu u ka dhënë fuqi trupore, si p.sh. ta lakoj hekurin.. kjo nuk hyn këtu, ndërsa fluturimi dhe ecja në qiell është nga magjia iluzionare.

2. Magjia e ilaçeve dhe medikamenteve; medikamente komplekse të cilat kanë ndikim në trurin e njeriut, që shkaktojnë iluzione dhe parafytyrime, tek ky lloj ka polemikë ne mesin e dijetarëve për dispozitën e saj.

Mendimi i parë: Ky është mendimi i medh'hebit Shaf’i të cilët thonë se kjo lloj magjie nuk është kufër dhe vepruesi i saj nuk është kafir, porse kjo u konsiderua prej këtyre dijetarëve padrejtësi dhe sulmim ndaj të tjerëve ose çrregullim në tokë, dhe thanë se nuk ka këtu lidhje me shejtanët, ky pra është një transmetim nga medh'hebi Shaf’i.

Mendimi i dytë: Kjo vepër konsiderohej kufër, sepse sipas tyre hyn në definicionin e magjisë i cili është "Përdorimi i gjërave të fshehta dhe të pazakonta për ndryshimin e mendjeve të njerëzve dhe sjelljeve të tyre", dhe argumentuan përgjithësisht me argumentet e magjisë, si p.sh. me Fjalën e Allahut, "E ndoqën atë që e thonin djajt -deri tek ajeti- ua mësonin njerëzve magjinë" [Bekare, 102] dhe me Fjalën e Allahut "E besojnë xhibtin dhe

tagutin" [Nisa, 51], xhibti është magjia, si dhe me hadithin e Ebu Hurrejrës "Largojuni shtatë veprave shkatërruese" [në Sahih]. Ndërsa thotë Shejh Sulejman ibn Abdullah në librin e tij ["Tejsir el-Aziz el-Hamid", fq. 335] në kapitullin e magjisë, pasi që e ceki mospajtimin e dijetarëve, tha, "Ai i cili nuk e bën tekfirë, kjo është për shkak se mendon se kjo gjë arrihet pa bërë shirk, mirëpo nuk është ashtu, madje nuk mund të bëhet ndonjë magji që është e lidhur me shejtanët vetëm se me shirk (në Allahun) dhe adhurimin e idhujve dhe yjeve...” deri tek fjala e tij, “dhe se magjia e medikamenteve me tymosje dhe të ngjajshme, nuk është magji porse është e ndaluar për shkak të dëmit të saj, dhe vepruesi i saj qortohet me qortim të madh”, pra ajo që ka pasur për qëllim autori (dmth Muhamed ibn Abdulvehabi) është lloji i parë, ndërsa sa i përket llojit të dytë, për shkak të ekzistencës së polemikës, ky lloj është anulues tek ata që e konsiderojnë kufër, dhe nuk është anulues sipas mendimit të dytë, derisa t’i ngritet atij argumenti, për shkak të polemikës. Sa i përket çështjes se ku ka polemikë, arsyetohet me injorancë, ndërsa aty ku ka Ixhma nuk arsyetohet me injorancë, kjo vlen vetëm për rastin nëse jeton në mesin e muslimanëve.

Autori e ka ndarë magjinë në dy lloje:

1. Magji me vepër,

2. Magji me besim.

Lloji i parë: Thotë, kush e vepron atë -magjinë në të cilën ka sarf dhe atf- ka bërë kufër, dhe ai bën kufër me këtë vepër pa e shikuar besimin e tij, madje edhe nëse thotë që unë e urrejë magjinë dhe nuk e shoh të lejuar, por e kam bërë për shkak të dunjasë dhe fitimit.

Lloji i dytë: Që është i lidhur me besimin, dhe vazhdon autori dhe thotë; "apo është i kënaqur me atë", fjala "apo" d.t.th. se ky

është lloj tjetër, pra kush kënaqët me magjinë edhe nëse nuk e vepron atë ka bërë kufër.

**Një mesele:** Autori foli për magjinë dhe heshti për magjistarin, pse? Dispozita e tij kuptohet nga ana e provës përfshirëse, pasi që magjistari i cili e vepron llojin e parë është kafir me Ixhma dhe i është anuluar Islami i tij, ndërsa magjistari i cili vepron magjinë e llojit të dytë, mospajtimi rreth tij është sikur mospajtimi rreth këtij lloji të magjisë, disa prej tyre e kanë bërë tekfir ndërsa disa të tjerë kanë thënë se është kufër i vogël (kufër dune kufër).

**Një mesele:** Kur konsiderohet shërim me magji? Ka shtjellim dhe detajizim:

1. Kush shkon tek magjistarët dhe beson në sinqeritetin e tyre, dhe se ata e dinë të fshehtën, ai është kafir dhe i është anuluar Islami i tij, për shkak të hadithit "Kush shkon tek një parashikues dhe i beson në atë që thotë, ai ka bërë kufër ndaj asaj që i është zbritur Muhamedit alejhis-selatu ue selam" [E transmeton Ebu Davudi].

2. Nuk i beson atij por shkon tek ai për shkak të ilaçit, mirëpo megjithatë ai e vepron atë që kërkohet nga magjistari, sikurse është therrja për xhindët, apo therrja me emrin e dikujt tjetër pos Allahut, apo çkado qoftë prej veprave që i kënaq shejtanët, ai veprim në vete është kufër dhe konsiderohet anulues i Islamit.

3. Shkon tek ai për shkak të ilaçit, nuk i beson atij dhe as nuk i vepron veprat e kufrit, porse e bënë këtë gjest për shkak të patjetueshmërisë (ed-darura), pra që të lirohet nga sëmundja e tij, për këtë gjë ka polemika në mesin e dijetarëve;

a. Hanbelitë e lejojnë këtë gjë, nga aspekti i patjetueshmërisë, me kusht që të mos i besoj atij dhe të mos vepron vepra të kufrit.

b. Nuk lejohet, pasi që argumentet tregojnë se nuk lejohet kjo gjë, dhe nuk lejohet të vizitohet parashikuesi, sikurse thuhet në hadith, "Kush shkon tek parashikuesi...", dhe poashtu hadithi i Ebu Hurrejrës "Largojuni shtatë veprave shkatërruese", ndërsa me largim nënkupton, që ti të jesh në një skaj, e ata (magjistarët) në skajin tjetër.

Mendimi i saktë është mendimi i dytë.. ndërsa mendimi i parë është shumë i dobët, çfarë dobie ka nëse shërohet trupi i njeriut me magji ndërsa sëmuret besimi i tij, mirëpo ky lloj nuk konsiderohet anulues në vete për shkak të polemikës, dhe arsyetohet me injorancën e tij.

## Anuluesi i tetë i Islamit

**Përkrahja dhe ndihmesa ndaj mushrikëve kundër muslimanëve**:

Ky anulues është me rëndësi, posaçërisht për kohën tonë, për shkak të fuqisë së kafirëve dhe dobësisë së muslimanëve, dhe për shkak të rënies së disa muslimanëve në të, si dhe për shkak të përhapjes së tij tek shumica.

**Një mesele:** Argumentet për këtë, autori ka përmendur fjalën e Allahut: “**Cilido prej jush që do t’i marrë ata si përkrahës, atëherë ai sigurisht është prej tyre**" [Ma’ide, 51], dhe e ka

transmetuar Ixhmanë, se ndihmesa e mushrikëve kundër muslimanëve është kufër.

Shejh Ibn Bazi, në fetvatë e tij 1/274 (Allahu e mëshiroftë), ka thënë: "Dijetarët islam janë pajtuar që të gjithë, se ai i cili ju ndihmon jobesimtarëve kundër muslimanëve, nëse ju ndihmon me çfarëdo lloj ndihme, është kafir si ata."

**Një mesele:** drejt çkaje çon ndihmimi i kafirëve kundër muslimanëve?

1. Çon drejt ngritjes së kufrit.

2. Çon drejt tradhtisë apo lënies pa ndihmë të Islamit.

3. Çon drejt dhënies së pushtetit kafirëve mbi besimet e muslimanëve.

**Një mesele:** Llojet e ndihmesës dhe përkrahjës që janë anulues të fesë:

Së pari; Kur u ndihmonatyre kundër muslimanëve për shkak të dashurisë së tij ndaj fesë së tyre, apo dashurisë së tij ndaj simboleve të tyre të kufrit, apo të jetë i kënaqur me fenë e tyre, kjo konsiderohet si anulues, thotë Ibn Xherir et-Tabari në tefsirin e tij;"Kush i miqëson ata ai është prej tyre", dhe thotë: "Kush i miqëson ata dhe i ndihmon kundër muslimanëve ai është në fenë dhe besimin e tyre sepse nuk miqëson dikush dikënd vetëm se është i kënaqur me fenë e tij dhe asaj në të cilën është ai, e nëse kënaqet me fenë e tyre atëherë ai e ka armiqësuar atë që e kundërshton dhe e ka hidhëruar atë dhe bëhet dispozita e tij sikur dispozita e tyre"[Tefsiri i Tabariut - 10/400]. Dhe realiteti i këtij anuluesi është se ai është kënaqur me kufrin, e kur e pranon se

është i kënaqur me kufrin, ai është renegat (murted), thotë i Madhërishmi "(Përkujto) Kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha: “Unë jam i larguar(distancuar)prej asaj që adhuroni ju"[Zuhruf, 26], dhe në hadith që thuhet se "Kush thotë La ilahe il’lAllah dhe bën kufër mbi çdo gjë që adhurohet pos Allahut, ndalohet pasuria dhe gjaku i tij." [E transmeton Muslimi], ndërsa mënyra e argumentimin është kuptimi i kundërt (mefhum el-muhalefe).

Së dyti; Kur u ndihmon dhe i miqëson ata kundër muslimanëve, duke qenë se ai e urrenë fenë e tyre, porse si pasojë e kësaj ndihme, ata potencialisht do të arrijnë deri tek pushteti dhe mbisundimi, thotë Ibn Hazmi në ["el-Muhale"]: "Sa i përket atij luftëtari musliman që fanatizmi e çon që të kërkoj ndihmë nga mushrikët luftues, dhe vret ata muslimanë që e kundërshtojnë, apo merr pasuritë e tyre dhe robëron gratë e tyre, nëse në këtë rast janë muslimanët mbisundues dhe kafirët (nga të cilët ka kërkuar ndihmë) janë thjeshtë vetëm si pasues të tij (ndjekin urdhërat e tij), ai në këtë rast është i shkatërruar dhe ka arritur kulmin e fiskut, por nuk bëhet me këtë vepër kafir sepse, nuk ka bërë vepër që e bën të domosdoshme kufrin, ndërsa nëse pushteti i kafirëve vepron mbi të, atëherë ai është kafir, e nëse janë të barabartë, nuk zbatohet pushteti i njërit prej tyre ndaj tjetrit, nuk e shohim se është kafir me këtë" ["el-Muhale" - 13/138]

Së treti; Kur i ndihmon kafirët kundër muslimanëve, edhe nëse i urrenë mushrikët, megjithatë kafirët pas kësaj arrijnë deri tek pushteti dhe mbisundimi për shkak të ndihmës së tij kundër muslimanëve, ai është kafir.

**Një mesele:** Cilat janë llojet e mbështetjes, përkrahjes dhe ndihmës që u bëhen mushrikëve? Mbështetje ushtarake,

materiale, politike, ideologjike si dhe mbështetja me propozime dhe këshilla, si dhe mbrojtja e tyre.

**Një mesele:** Mesele bashkohore rreth ndihmimit të mushrikëve.

Ndihmimi i partive socialiste apo komuniste, në cilin do vend Islamik, ndihmimi i tyre për të arritur deri tek pushteti dhe qeveria, ku kjo ua garanton atyre forcën dhe pushtetin, dhe do t'ua imponojnë muslimanëve komunizmin e tyre, të gjitha këto gjëra, hyjnë në fjalën e Ibn Hazmit:

1. Ndihmimi i partive laike, në cilindo vend qoftë, dhe me çfarëdo mënyre që të arrijë deri tek pushteti, ngase kjo gjë në vete ngërthen imponimin e kufrit për muslimanët, ndërsa fjala e autorit "Ndihmimi i mushrikëve", d.t.th. për ata që është e konfirmuar se janë mushrikë, dhe njejtë me këta janë kafirët, pavarësisht a janë ata mushrikët banorë të ndonjë vendi Islamik që ndihmohen, apo janë afër ndonjë vendi Islamik që ndihmohen, dhe pavarësisht a është kjo ndihmë e përhershme apo e përkohshme, dhe kuptimi i ndihmës është që të jenë ndihmues apo mbrojtës të tyre, "dhe përkrahja e tyre", fjala "dhe" nënkupton se ka dallim mes përkrahjes dhe ndihmesës, d.t.th. ndihmesa është e përkohshme ndërsa përkrahja e përhershme, e pamvarësisht se a e ka vepruar këtë apo atë, që të dyja (rastet) janë kufër, "kundër muslimanëve", e ka për qëllim me fjalën "musliman", çdokënd që thotë La ilahe il’lAllah dhe nuk ka vepruar ndonjë anulues prej anuluesve të Islamit, duke u bazuar në këtë gjë, fjala "musliman" përfshinë disa grupe, dhe ata janë:

1. Që i ndihmojnë mushrikët kundër muslimanëve muvahida (njësues).

2. Që i ndihmojnë mushrikët kundër muslimanëve mëkatarë.

3. Që i ndihmojnë mushrikët kundër muslimanëve të rebeluar (bugatë).

Të gjitha këto tre grupe hyjnë në fjalën muslimanë, pra kush i ndihmon kafirët kundër këtyre (muslimanëve), ai është murted dhe është anuluar Islami i tij.

Ndërsa nëse i ndihmon kafirët kundër grupeve të devijuara (bidatçive) të muslimanëve, në këtë gjë ka (nevojë për) shtjellim dhe detajizim:

a. Nëse nuk bëjnë kufër me bidatin e tyre (nuk dalin nga feja), në këtë rast nëse i ndihmon kafirët kundër tyre, anulohet Islami i tij, sepse këta hynë në fjalën musliman.

b. Nëse me bidatin e tyre bëjnë kufër (dalin nga feja), sikur p.sh. nëse adhurojnë dikë tjetër pos Allahut, në këtë rast nëse i ndihmon kafirët kundër këtyre, nuk konsiderohet ky rast si anulues, dhe këta hyjnë në meselen ndihmimit të kafirëve kundër kafirëve, sepse këta në realitet janë kafirë edhe nëse e quajnë veten muslimanë.

**Një mesele:** Ndihmimi i kafirëve kundër kafirëve pavarësisht se kundër kujt ndihmohen, qofshin kafirë në origjinë (kafir asli) sikur jehudët dhe të krishterët, apo e quajnë veten muslimanë, porse kanë vepruar anulues të Islamit, për këtë mesele ka polemikë në mesin e dijetarëve; dikush e ka ndaluar këtë gjë dhe dikush e ka lejuar me kushte, por sidoqoftë, nuk konsiderohet ndihmimi i kafirëve kundër kafirëve prej anuluesve të Islamit.

**Një mesele:** Meselet e mëparshme janë (ekskluzivisht) për ndihmimin dhe përkrahjen e kafirëve, në gjendje lufte, pra duke i ndihmuar mushrikët kundër muslimanëve.

Ndërsa sa i përket meseles së kërkimit të ndihmës ajo ndryshon, e ajo është, kur është lufta në mes të muslimanëve, pastaj ndonjëri prej atyre muslimanëve kërkon ndihmë nga kafirët kundër muslimanëve, dhe kjo është pikërisht qëllimi me këtë meselen e kërkimit të ndihmës, pra kërkimi i ndihmës nga kafirët për luftimin e disa muslimanëve tjerë, për dispozitën e saj, ka shtjellim dhe detajizim:

Së pari;Nëse janë muslimanët që kërkojnë ndihmë nga kafirët më të fortë dhe ata e kanë pushtetin, ndërsa kafirët janë më të dobët dhe nuk do të kenë pas luftës fuqi apo pushtet, në këtë çështje ka polemikë në mesin e dijetarëve. Disa e kanë lejuar ndërsa shumica e kanë ndaluar, vetëm në raste të domosdoshme, dhe kjo mesele quhet kërkimi i ndihmës nga mushrikët (ndërsa meselet e mëhershme ishin rreth ndihmimit të kafirëve kundër muslimanëve), pra e kanë lejuar me kushte:

1. Të jetë fuqia dhe frenat e luftës në duart e muslimanëve.

2. Të jenë kafirët më të dobët si dhe të sigurohemi nga sherri dhe tradhëtia e tyre.

3. Të ekzistojë domosdoshmëri e realtë jo iluzionare dhe e supozuar, gjithsesi, më me rëndësi këtu është se kjo nuk është anulues nga anuluesit e Islamit.

Së dyti; Ndërsa nëse muslimanët që kanë kërkuar ndihmë nga kafirët janë më të dobët dhe kërkojnë ndihmë nga kafirët që janë më të fortë, në atë mënyrë, që nëse fitojnë këta muslimanë të dobët, do t’u takonte kafirëve mbisundimi dhe pushteti mbi muslimanët e mposhtur, atëherë kjo konsiderohet anulues prej

anuluesve të Islamit, sepse kjo përmbanë në vete se, kafirët do t'ua imponojnë muslimanëve kufrin apo simbolet e tij, dhe në këtë rast zbritet fjala e Ibn Hazmit që e cekëm më lartë, dhe hyn nën meselen e kërkimit të ndihmës.

Meselja e aleancave politike; nëse disa muslimanë bëjnë aleancë me parti komuniste apo sekulariste për të arritur deri tek pushteti, e në këtë rast shtjellimi dhe detajizimi është po i njejtë sikurse ai më lartë, por a është anulues apo jo? Ajo se është e ndaluar, s’ka fare dyshim në të, për shkak të asaj që ka transmetuar Muslimi nga Pejgamberi sal’lAllahu alejhi ue sel-lem që ka thënë: "Kthehu se ne nuk do të kërkojmë ndihmë nga mushriku", pra aleanca e disa muslimanëve me partitë të kufrit, në atë mënyrë që, nëse arrijnë në pushtet (kafirët), ua imponojnë muslimanëve shirkun dhe sekularizmin e tyre, dhe poashtu kanë ndikim të kufrit mbi besimet e muslimanëve, kjo konsiderohet anulues, e nëse janë partitë e kufrit të dobëta, s’kanë forcë, dhe ata janë pasues të muslimanëve, dhe nëse arrjinë muslimanëtdhe aleatët e tyre deri tek pushteti, por nuk u imponohet muslimanëve besimi i partive të kufrit e as nuk kanë fuqi mbi ta, d.t.th. kanë pushtet muslimanët mbi ta, atëherë, ky lloj kërkimi i ndihmës nga këto parti nuk është anulues (i Islamit të tyre), por ai musliman që i ka konsideru ata si aleatë, është në kulminacionin e fiskut, siç tha Ibn Hazmi, dhe poashtu aludon për këtë gjë hadithi i Muslimit, "Kthehu, sepse ne nuk kërkojmë ndihmë nga mushriku", porse nuk është kjo vepër anulues (i Islamit të tij).

## Anuluesi i nëntë i Islamit

**Një mesele:** Ky anulues konsiderohet anulues në kaptinën e dërgesës, sepse është prej gjërave të domosdoshme të dëshmisë

(shehadetit), rreth çështjes se Pejgamberi sal’lAllahu alejhi ue sel-lem është i Dërguar, përmes të së cilës pamundësohet mosdalja nga sheriati i tij, si dhe kjo çështje hyn në teuhidin e pasimit.

Thotë autori: **"Kushdo që beson se është e lejuar për disa persona që të jenë të lirë nga zbatimi i Sheriatit të Muhammedit sal’lAllahu alejhi ue sel-lem",**

Dhe, ky anulues, në realitet u është drejtuar sufive dhe atyre që besojnë se evliatë e gjallë kanë të drejtën e lirisë në zbatimin (apo moszbatimin) e sheriatit, dhe argument për këtë ka transmetuar Ibn Tejmijje në [Mexhma’u el-Fetava - 10/435,435], ku i përmend disa dispozita, dhe prej tyre se; “kush beson se namazi bjen (obligueshmëria bie) për disa shejhë të ditur... dhe se (tek) Allahu ka disa njerëz me pozitë të veçantë për të cilët nuk është obligim namazi.... dhe se Allahu ka disa njerëz me pozitë të veçantë të cilët nuk kanë nevojë të pasojnë Muhammedin sal’lAllahu alejhi ue sel-lem, por mjaftohen sikurse është mjaftuar Hidri nga Musa, e kush beson se këta janë Evlija, është kafir me pajtimin e imamëve të Islamit...”.

Ky është vendi i argumentimit!

Dhe ka transmetuar autori i librit ["el-Ikn'a"], shpjegimin e kësaj fjale "**Kushdo që beson se është e lejuar për disa persona që të jenë të lirë nga zbatimi i Sheriatit është kafir**", pra tog-fjalëshi "**Kushdo që beson**", ky është anulues nga ana e besimit, për dallim nga ai para tij që është anulues nga ana e veprimit. Me fjalët "**disa persona**", ka për qëllim Evlijatë e gjallë apo shujuhët që kanë dituri, siç thonë sufitë, "**që të jenë të lirë",**nënkupton se është i lirë dhe sheriati nuk është obligativ për të, "**Sheriatit të Muhammedit  sal’lAllahu alejhi ue sel-lem",** pra e ka për qëllim fenë d.m.th. nuk i lejohet atij të ketë liri për moszbatimin e diçkaje nga feja, pamvarësisht a janë ato shtylla,

obligime madje edhe sunnete, **"sikur i është lejuar Hidrit të del nga sheriati i Musës",** është përmendur ngjarja e Hidrit në Surën Kehf, **"është kafir"** pra bën kufër të madh dhe del nga feja (konsiderohet anulues).

## Anuluesi i dhjetë i Islamit

**Largimi (kthimi i shpinës) nga feja, çfarë don të thotë largimi? U largua duke ia kthyer shpinën, rrefuzoj, si dhe iku.**

**Një mesele:** Kur është largimi anulues? Në bazë të kësaj ndarje:

**E para:** Atë që e ceku autori, pra largimin e plotë nga feja, duke lënë diturinë dhe punën me të, thotë autori **"Largimi nga Feja e Allahut duke mos e mësuar apo duke mos e zbatuar atë"** d.m.th. ky e thotë La ilahe il'lAllah dhe e pretendon Islamin, ndërsa pjesës tjetër të fesë i largohet, nuk falet, nuk agjëron, nuk bën haxh, e as nuk i përmbahet ndalimit të harameve dhe realizimit te  obligimeve . Kjo nga ana e të vepruarit. Poashtu edhe ai që e len mësimin e këtyre gjërave, ku përmend autori si argument fjalën e Allahut të Madhërishëm: **"Dhe kush bën padrejtësi më të madhe se ai të cilit i kujtohen Ajetet e**

**Zotit të tij dhe pastaj ua kthen shpinën atyre? Vërtet, Ne do t'u hakmerremi kriminelëve.”** [Sexhde, 22], dispozita e tij është ky (kriminel), pra është anulues i Islamit.

**E dyta:** Largimi është disa lloje:

a. Largim i plotë nga feja, dhe për këtë është cekë fjala e autorit më lartë.

b. Largim i pjesërishëm, lënia e së cilës konsiderohet kufër, dhe është shtyllë për vërtetësinë e besimit (imanit), p.sh. "thotë La ilahe il’lAllah dhe vepron sipas Islamit, por ai largohet nga mësimi i zbatimit -teuhidit uluhije- apo largohet nga besimi i diçkaje duke mos besuar në kufër, p.sh. ai që largohet nga haxhi nuk e vepron atë dhe largohet nga ai besim, duke besuar se haxhi nuk është shtyllë dhe nuk interesohet për asgjë në lidhje me të, dhe ky lloj konsiderohet kufër anulues, ndërsa kemi cekur në fund të librit "Zbulimi i dyshimeve" dispozitën e atij që largohet nga të vepruarit me teuhid, dhe poashtu prej shembujve të largimit të pjesërishëm, që largohet nga namazi, pra e le atë për shkak të përtacisë, dhe ky është kafir."

c. Largimi nga disa obligime duke mos vepruar sipas tyre, e as nuk i mëson ato, mirëpo këto obligime (nëse nuk realizohen) nuk janë nga veprat e kufrit, dhe ky lloj nuk konsiderohet anulues,

përndryshe do të çonte kjo gjë drejt tekfirit të mëkatarëve, sikur p.sh. disa nga muslimanët i lanë disa nga obligimet për të cilat nuk e din se çfarë janë, si dhe nuk veprojnë sipas tyre, dhe kjo gjë është e ndaluar (haram).

d. Largimi nga sunnetet, dhe këtu e kemi qëllim për sunnetet lënia e të cilave nuk është mëkat, nuk i mëson ato e as nuk vepron sipas tyre, dhe ky lloj nuk është as anulues e s i ndaluar por është i urrejtur (mekruh), sepse mësimi i sunetit dhae veprimi sipas tij është sunnet.

Këtu mbarojnë anuluesit, dhe bëhet e qartë se nga këta anulues disa janë në besim (itikadi) sikurse është i katërti dhe i nënti sipas numrit rendorë: dhe disa në vepra (ameli), pa shikuar në besim, sikurse u shikua tek i pari, i dyti, i gjashti dhe i teti. Thotë autori, "Nuk ka dallim tek të gjithë këta anulues", që d.m.th. të gjithë ata që i veprojnë këto, fjala është për atë që e pretendon Islamin, ia rrënon Islamin e tij, pamvarësisht se ky njeri të cilin e përmendi autori d.m.th. edhe nëse ai i cili vepron një anulues, qoftë edhe duke lozur apo bërë shaka, porse e ka për qëllim vet anuluesin, thotë në ["Keshf el-Kan'a" në kapitullin e murtedit] pasi i ceki anuluesit, thotë: "Po edhe në qoftë se është duke bërë shaka, dhe për këtë argument është fjala e Allahut: "Kush prej juve bën ridde (del) nga feja e tij" [Ma’ide, 54], është i përgjithshëm për të gjithë njerëzit, qoftë për atë person që bën shaka apo për atë që është serioz, për këtë gjë argumenton poashtu hadithi i Ibn Abbasit ku thuhet, "Kush e ndryshon fenë e

tij vriteni" [E transmeton Buhariu], dhe ky është i përgjithshëm për çdo ndryshues, pavarësisht a është duke bërë shaka apo serioz, dhe poashtu e argumenton këtë gjë thënja e munafikëve në luftën e Tebukut, ngase ata vepruan anulues nga ana e talljes dhe shakasë, dhe fare nuk u arsyetuan.".

Personi i dytë, është seriozi i cili e ka për qëllim anuluesin, duke besuar në të.

Personi i tretë, e ka për qëllim për të frikësuarin, për personin i cili nuk është i arsyetuar, sikurse ai që i vepron anuluesit, ngase frikësohet nga sharja e tij nëse nuk i vepron ato, apo frikësohet nga turpërimi i tij nëse nuk i vepron ato, apo frikësohet se do t'i mangësohet diç nga dunjaja e tij.

E të gjitha këto arësye i kemi cekur në shpjegimin e librit "Zbulimi i dyshimeve", sikurse ai që frikësohet se do t'i mangësohet diç nga dunjaja apo pozita, apo humbë kënaqësinë e dikujt dhe të ngjajshme me këtë, dhe këto gjëra ndonjëherë quhen dhunë e lehtë (Ikrah gajru mulxhi).

"Përpos atij që ka dhunë",e ka përjashtuar autori vetëm një person të vetëm, dhe ai është personi i cili ka dhunë të rëndë, si p.sh. ai që kërcënohet me vritje (me jetë) nëse nuk e vepron anuluesin, apo i mirret nga pasuria e tij deri në atë masë sa që ta dëmtojë shumë apo deri në atë nivel, që s'ka mundësi ta

përballojë, dhe kjo është e njejta çështje (mesele) të cilën e kemi cekur në fund të librit "Zbulimi i dyshimeve".

Argument për dhunën, është fjala e Allahut: **"përveç atij që është detyruar"** [Nahl, 106]

Ka mbetur vetëm një person të cilin autori nuk e ka përmendur, dhe ai është injoranti. E kemi cekur këtë mesele në fillim të shpjegimit të anuluesve, dhe themi se sa i përket injorancës së largimit nga feja përmes injorancës së neglizhimit, është anulues, ndërsa për sa i përket injorancës si rezultat i mos arritjes së argumenteve (dhe ata janë persona të paktë), si p.sh. i atyre që sapo e kanë pranuar Islamin, apo sikurse shembulli i atij që ka jetuar dhe është rritur në vendet e kafirëve, apo sikurse shembulli i atij që ka qenë më herët i çmendur dhe të ngjajshme, apo sikurse ai personi tjetër që ka te'vil (keqkuptim), për këtë kategori lypset shtjellim dhe detajizim.

a. Nëse është te'vili i tij në gjëra që ka pajtim (koncenzus), dhe janë të njohura detyrimisht në fe, nuk pranohet ky te'vil i tij në këto gjëra, si p.sh. nëse therrë për dikë tjetër pos Allahut duke pasur te'vil, ky veprim është padyshim anulues i Islamit të tij.

b. Ndërsa nëse ka te'vil në mesele që ka polemikë, si p.sh. për meselen se kush nuk i bën tekfirë mushrikët, duke mos i bërë tekfirë një grupi prej mushrikëve si rrjedhojë e te'vilit, këtij

personi nuk i bëhet tekfirë, p.sh. nëse ka te'vil në mos tekfirimin e xhematit të thjeshtë të shiitëve, ky person arsyetohet me te'vilin e tij, dhe nuk konsiderohet kjo gjë anulues i Islamit të tij.

Paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhammedin sal'lAllahu alejhi ue sel-lem.

Autor i librit "Anuluesit e Islamit": Shejh Muhammed Ibn Abdul'Uehab (Allahu e mëshiroftë)

Shpjeguesi i librit: Shejh Ali Hudejri (Allahu e liroftë)

Përkthyesi: Ebu Kaswara el-Albani (Allahu e mëshiroftë)